بسم الله الرحمن الرحيم

# *Parathënie*

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të keqes së vetvetes sonë dhe prej punëve tona të liga. Atë që Allahu e udhëzon, nuk ka kush e humb, e atë që Ai e lë në humbje, nuk ka kush e udhëzon.

Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka të adhuruar tjetër (me të drejtë) përveç Allahut, Një e i Pashoq. Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Allahut, All-llahu e dërgoi me udhëzim dhe në fenë e vërtetë, kumtoi mesazhin, e çoi amanetin në vend, e këshilloi ummetin dhe luftoi për All-llahun me xhihad të vërtetë. Paqja dhe mëshira qofshin mbi të, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi gjithë ata të cilat e ndjekin deri në ditën e gjykimit.

Jam i lumtur që jam prezent në këtë ditë: e martë, 23 Rabiu thanit të vitit 1412 h. në fakultetin e vajzave, në Xhide, me qëllim që të sqaroij atë që e kam në shpirtin tim rreth kësaj teme të rëndësishme: "Roli i gruas në përmirësimin e shoqërisë".

Them, duke kërkuar ndihmë tek All-llahu xhele shanuhu, të më mundëson që ta them të vërtetën:

Me të vërtetë roli gruas në përmirësimin e shoqërisë është shumë i rëndësishëm;

Ngase shoqëria përmirësohet në dy lloje:

1. **Lloji i parë:  Përmirësimi i jashtëm:**

   Ky lloj përmirësimi mund të realizohet nëpër tregje, në xhami si dhe në vende tjera publike. Në këtë lloj të përmirësimit dominojnë burrat, sepse ata zakonisht qëndrojnë në vende publike.

2. **Lloji i dytë:  Përmirësimi i shoqërisë pas mureve:**

   Ky lloj përmirësimi realizohet nëpër shtëpia. Në këtë lloj të përmirësimit, përgjegjësia më e madhe bie mbi vetë gruan, sepse gruaja është zonja e shtëpisë, ashtu siç thotë All-llahu xhel-le shanuhu duke iu drejtuar grave të Pejgamberit alejhis selam duke thënë në ajetin Kur'anor:

***"Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, falni namazin, jepni zeqatin dhe respektoni All-llahun dhe të dërguarin e tij. All-llahu ka për qëllim që nga ju, o familje e shtëpisë*** (se Pejgamberit) ***të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj"***[1]**.**

[1] Sure Ahzab, ajeti 33.

**Rëndësia e gruas në përmirësimin e shoqërisë:**

Pas kësaj që u tha, mendoj se nuk gabojmë nëse themi se:përmirësimi i gjysmës së shoqërisë ose më shumë se kjo është i lidhur me gruan dhe atë për dy shkaqe:

**1) Shkaku i parë:**

Sepse gratë, për nga numri janë të barabartë me burrat ose më shumë se ata. Bile pasardhësit e Ademit janë më shumë gra, siç tregon për këtë çështje sunneti i Pejgamberit alejhis selam. Kjo çështje ndryshon prej një vendi në një vend tjetër, si dhe prej një kohe në një kohë tjetër. Ndodhë që gratë në një vend të jenë më shumë se burrat, apo e kundërta, siç mund të ndodh që gratë të jenë më pak se burrat, apo e kundërta. Sidoqoftë, gruaja ka rol të madh në përmirësimin e shoqërisë.

**2) Shkaku i dytë:**

Se rritja e gjeneratave, buron në prehrat e nënave. Me këtë na bëhet e qartë se ç’far roli dhe obligimi tw madh ka gruaja në përmirësimin e shoqërisë.

# Komponentët e përmirësimit të gruas në shoqëri

Që të realizohet rëndësia e gruas në shoqërinë Islame, është patjetër gruaja të posedon disa aftësi dhe komponente (paisje), që të mund të kryej detyrën e vet në shoqëri.

Ja disa nga këto komponente (paisjet):

- **Pajisja e parë: Të qenurit e gruas e sjellshme:**

Të jetë vetë gruaja e sjellshme dhe e devotshme në veten e saj, me qëllim që të jetë shembull i mirë, të jetë model i mirë në mesin e femrave.

Mirëpo, si mund të arrijë gruaja, të jetë e sjellshme?

Le ta dinë çdo grua se nuk mund të arrijë të jetë e sjellshme përpos se me dije. Këtu kam për qëllim diturinë e sheriatit, të cilën e përfiton ose nga librat - nëse ka mundësi – ose nga gjuha dijetarëve, qofshin ata dijetarë gra ose burra.

Në këtë kohë, është shumë lehtë gruaja të merr dije nga dijetarët, nëpërmjet kasetave të incizuara, sepse kasetat, luajn rol të rëndësishëm në këshillimin e shoqërisë drejt të mirës, nëse përdoren në këtë drejtim.

Pra, që gruaja të jetë e sjellshme është patjetër të posedon dituri, sepse s'ka sjellje të mirë përpos se me dituri, që përfitohet ose nga dijetarët ose nga librat.

- **Pajisja e dytë:  Oratoria:**

Gruaja të posedon oratori në atë mënyrë që të shprehë në mënyrë te sinqertë dhe të qartë atë qe e posedon në zemrën e saj. Pra duke zbuluar kuptimet qw i posedon nw brendinw e saj, tw cilat mund tw jenw tek shumica e njerzve, ose ndonjwherw shprehet me terme jo tw kuptueshme pwr maswn e thjeshtw, atherw nw kwtw rast nuk mund tw arrin tek qwllimi i dwshiruar e ai wshtw pwrmisimi i njerzve.

Në bazë të kësaj që thamë pyesim: si mund të arrihet deri tek oratoria dhe shprehja e asaj që gjendet në zemër?

Themi: rruga për të arritur këtë, është nëse gruaja posedon bagazh tw dijes, si njohuritw mbi shkencat e gjuhës arabe si: gramatikën e saj, sintaksën, morfologjinë, stilistikën etj. Është patjetër gruaja të mëson rregullat gjuhësore, në atë mënyrë që të mund të shprehet saktësisht dhe të përcjell kuptimet te gratë të cilave u drejtohet.

- **Pajisja e tretë:  Urtësia:**

Të posedon gruaja urtësi në thirrjen e saj, si dhe në transmetimin e diturisë drejt grave të cilave ju drejtohet me fjalët e saja. Urtësia është, siç kanë thënë dijetarët: ta vendosh diçka në vendin  e saj. Prej begative të All-llahut është nëse robit i dhurohet urtësi. All-llahu i lartësuar thotë:

***“Ai ia dhuron urtësinë atij që do, e kujt i është dhënë urtësia, atij pra i është dhuruar mirësi e madhe”[2].***

Në mungesë të urtësisë, shpeshherë ndodhë që të mos arrihet qëllimi dhe të ndodhin çrregullime.

Nga urtësia në thirrje tek All-llahu xhele shanuhu wshtw t’i flasësh njeriut sipas gjendjes së tij. Nëse është i paditur duhet të veprohet me të

---

[2] Sure Bekare, ajeti: 269.

me një metodë që i përshtatet atij. Po nëse është i ditur, mirëpo është neglizhent apo i pakujdesur, apo i papërpiktë - me të veprohet sipas gjendjes së tij. E nëse ështëi ditur, i cili është mendjemadh dhe që nuk e pranon realitetin, me të veprohet me metodën e përshtatshme për të.

Njerëzit ndahen në tre grupe:

- I paditur.
- I ditur neglizhent.
- I ditur inatçor.

Nuk kemi mundësi të fusim krejt këto grupe njerëzish me një grup, mirëpo duhet çdo njërin ta zbresim në pozitën e vet ku e ka.

Andaj edhe vetw Pejgamberi alejhis selam kur e dërgoi Muadhin në Jemen, atij i tha:

*“Ti po shkon te një popull që janë ithtarë të librit”*[3]. I Dërguari i Allahut salallahu alejhi ve selem i’a tha këto fjalë, që të njofton Muadhin me gjendjen e tyre, me qëllim që të përgatitet dhe t’u flet ashtu siç e kërkon situata.

---

[3] Transmeton Buhariu, nr: 1458, Muslimi : 19.

# Shembuj të përdorimit të urtësisë nw thirrje nga i Dërguari i Allahut salallahu alejhi ve selem

Shumë ngjarje flasin për përdorimin e urtësisë gjatë thirrjes për në rrugë të All-llahut xhel-le shanuhu, ngjarje të cilat kanë ndodhur nga krijesa më e urtë në thirrjen për në Islam. Ai është Pejgamberi salallahu alejhi ve selem. Le të sjellim disa shembuj për këtë:

- **Shembulli i parë: Beduini i cili urinoi në xhami:**

Transmeton Buhariu dhe Muslimi dhe të tjerë nga Enes ibn Maliku - Allahu qoftë i knaqur me të – se: ” një beduin hyri në xhami dhe u strehua në një anë të xhamisë, pastaj urinoi. Sahabët u nervozuan nga kjo vepër dhe e ndaluan atë duke i bërtitur atij. Mirëpo i Dërguari salallahu alejhi ve selem të cilit All-llahu i dhuroi urtësi në thirrje tek All-llahu xhele shanuhu, i ndaloi sahabët e tij që t’i bërtasin këtij personi dhe ju tha: “*mos e ndaloni*” që d.m.th. mos e ndërpritni, lëreni ta kryej urinën. Kur beduini e kreu urinën e tij, Pejgamberi salallahu alejhi ve selem urdhëroi që mbi urinën të hedhet një kofë me ujë, pastaj e thirri beduinin dhe i tha atij: “*Në xhamia nuk lejohet të bëhen këso punë të fëlliqura. Xhamitë janë për namaz, për lexim të Kur’anit dhe për ta përmendur All-llahun xhele shanuhu*”.[4]

Ka transmetuar Imam Ahmedi -Zoti qoftë i knaqur me të -: se ky beduin ka thënë: “*O All-llah mëshirom mua dhe mëshiro Muhamedin, e mos mëshiro asnjë tjetër me ne*”[5].

[4] Transmeton Buhariu në librin e abdestit, nr : 219 dhe Muslimi në librën e Pastërtisë, nr : 285.
[5] Tansmeton Ahmedi, 2/239.

Nga kjo ngjarje nxjerim disa mësime:

-**<u>Mësimi i parë</u>:**

Sahabët i kaploi xhelozia dhe i bërtitën beduinit. Nga kjo nënkuptojmë se nuk lejohet të heshtim kur e shohim ndonjë të keqe, por menjëherë duhet kundërshtuar kryerësin e kësaj vepre. Mirëpo, në qoftë se dëmi i reagimit tonë është më i madh se dobia, atëherë duhet pritur, derisa të zhduket e keqja mw e madhe. Për këtë arsye, i Dërguari salallahu alejhi ve selem i ndaloi sahabët t'i bërtasin beduinit dhe ta ndryshojnë të keqen në mënyrë të vrazhdë.

-**<u>Mësimi i dytë:</u>**

Pejgamberi salallahu alejhi ve selem toleroi për një kohë, të kryhet vepra e keqe duke mos reaguar fare, për të vetmin qëllim, ta largoj një të keqe më të madhe se ajo e para.

Të keqen të cilën e toleroi Pejgamberi salallahu alejhi ve selem është mos ndalesa e urinimit të beduinit.

Shkaku që e çoi Pejgamberin salallahu alejhi ve selem që ta toleron këtë të keqe është se ky beduin sikur të ngritej, atëherë do të ndodhte njëra nga këto dy gjëra:

**E para:** Ky person do të ngritej me avret të zbuluar; Që të mos ndoteshin teshat e tij me urinë. Në këtë rast, do të ndotej xhamia më shumë nga njëra anë dhe nga ana tjetër ky person do të shfaqej me avret të zbuluar. Në këtë rast do të ndodheshin dy të këqija.

**E dyta:** Se ky beduin sikur mos të vazhdonte urinimin e tij në këtë mënyrë, atëherë do ta mbulonte avretin e tij, por do të ndotte rrobat e tij nga urina e vet. Për shkak të këtyre dy shkaqeve, Pejgamberi salallahu alejhi ve selem e toleroi beduinin ta kryej urinën deri në fund edhe pse

prej në fillim ndodhi një e keqe. Sikur ky person të ishte ngritur në këmbë, e keqja me këtë gjest nuk do të largohej.

Nga kjo ngjarje, përfitojmë një mësim: e ajo është se e keqja nëse shpie te një e keqe më e madhe, atëherë kemi për obligim të abstenojmë, me qëllim që të largojmë të keqen më të madhe me një të keqe më të vogël. Kjo çështje, ka bazë në librin e All-llahut.

All-llahu lartësuar thotë:

"***Ju mos ua shani ata*** (zota) ***që u luten*** (idhujtarët), ***pos All-llahut, e*** (si hakmarrje) ***të fyejnë All-llahun nga armiqësia, duke mos ditur*** (për madhërinë e tij)"[6].

Të gjithë e dimë se sharja e zotave të politeistëve është prej punëve të dashura tek All-llahu, mirëpo kur kjo sharje ndaj zotërave të tyre shpie në sharjen e dikujt që nuk meriton sharje –në këtë rast është Allahu-, atëherë na ka ndaluar t'i shajmë zotrat e tyre. Në lidhje me këtë All-llahu xhel-le shanuhu thotë:

"***Ju mos ua shani ata*** (zota) ***që u luten*** (idhujtarët), ***pos All-llahut, e*** (si hakmarrje) ***të fyejnë All-llahun nga armiqësia, duke mos ditur*** (për madhërinë e tij)"[7].

**-<u>Mësimi i tretë:</u>**

I Dërguari salallahu alejhi ve selem urdhëroi të hedhet një kovë me ujë në vendin ku ka urinuar beduini. Nga kjo përfundojmë se prioritare është nxitimi në largimin e të keqes, sepse vonimi i saj lë pasoja, ngase ishte e mundur që Pejgamberi salallahu alejhi ve selem ta vononte pastrimin e asaj pjesë të xhamisë, deri kur të kenë nevojë njerëzit për tu falur në të, e të pastrohet. Mirëpo primare është që njeriu të nxiton në

[6] Sure En'am, ajeti : 108.
[7] Sure En'am, ajeti : 108.

largimin e të keqes, nga shkaku që me kalimin e kohës të mos bëhet i pa mundur pastrimi ose të harrohet. Kjo çështje është shumë e rëndësishme.

**Shembull:** Sikur në rrobw të bie ndonjë ndotësirë dhe ai me atw rrobw falet ose nuk falet. Është parësore menjëherë të pastrohet dhe të mos vonohet, ngase ndoshta në të ardhmen harron, ose nuk ka mundësi ta pastron, nga shkaku se nuk ka ujë ose për ndonjë arsye tjetër.

Për këtë arsye, kur ja sollën Pejgamberit salallahu alejhi ve selem një fëmij, të cilin e uli në prehrin e tij. Fëmija urinoi në prehrin e Pejgamberit salallahu alejhi ve selem. Në këtë rast, Pejgamberi salallahu alejhi ve selem urdhëroi t'i sjellin ujë menjëherë dhe nuk e vonoi pastrimin e rrobave deri kur të hynë koha e namazit, për arsyet e lartëcituara.

### -<u>**Mësimi i katërt:**</u>

Pejgamberi salallahu alejhi ve selem e lajmëroi beduinin se për çka shërbejnë xhamitë, pra se ato janë për t'u falur, për të lexuar Kur'an, për të përmendur All-llahun, ashtu siç ka thënë Pejgamberi alejhi selam:

"*Në xhami nuk bëhen ndytësira dhe gjëra të fëlliqura*".

Andaj xhamitë duhet të madhërohen, të pastrohen dhe në te të veprohen punë që kënaqin All-llahun xhele shanuhu, siç janë: namazi, leximi i Kur'anit, të përmendurit All-llahut xhele shanuhu dhe të ngjashme me to.

### -<u>**Mësimi i pestë:**</u>

Njeriu kur e thërret dikë tjetër në fenë e All-llahut xhele shanuhu me urtësi dhe butësi, do të arrihen rezultate shumë më të mëdha, se sa të përdorte dhunën gjatw saj.

Për këtë arsye, beduini u bind fuqishëm nga ajo që e mësoi Pejgamberi salallahu alejhi ve selem derisa tha fjalën e njohur:

“*O All-llah më mëshiro mua dhe Muhamedin dhe mos mëshiro me neve askënd tjetër*”[8].

Vërejmë se Pejgamberi salallahu alejhi ve selem e përdori butësinë dhe urtësinë me këtë njeri, ngase padyshim, ai ishte i paditur, sepse nuk ka mundësi njeriu që ka dituri rreth shenjtërisë së xhamisë, e të ngrihet para njerëzve dhe të urinon në një pjesë të saj.

- **Shembulli i dytë: Sahabiu, i cili bëri marrëdhënie intime me gruan e tij gjatë ditës në Ramazan:**

Transmeton Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra Allahu qoftë i knaqur me të, se një njeri erdhi tek Pejgamberi salallahu alejhi ve selem dhe i tha: O i Dërguari All-llahut u shkatërrova. Tha: *Çka të shkatërroi?* Tha: Kam bërë marrëdhënie me gruan time në Ramazan duke qenë agjërushëm.

Kjo vepër është krim i madh ku njeriu qëllimisht të kryen marrëdhënie intime me gruan e tij duke qenë i agjërushëm. Mirëpo, si u soll Pejgamberi salallahu alejhi ve selem me këtë njeri. Vallë a e qortoi atë? Vallë a foli për të? Vallë a e poshtroi atë? Përgjigjja është jo. Sepse ky njeri erdhi i penduar dhe pishman, e jo neglizhent nga ajo çka i ka ndodhur.

Atëherë e pyeti Pejgamberi salallahu alejhi ve selem se a ka mundësi ta lëron një rob si shpagim për atë që ke bërë? Tha: Jo.

Atëherë e pyeti: A ke mundësi t’i agjërosh dy muaj pandërprerë? Tha: Jo.

---

[8] Transmeton Buhariu, nr : 6010.

Pastaj tha: A ke mundësi t'i ushqesh gjashtëdhjetë të varfër?  Tha: jo.

Pastaj njeriu u ul. Pejgamberit salallahu alejhi ve selem i sollwn ca hurma dhe atij i tha: *"Merri këto hurma dhe jepi sadaka",* pra si dëmshpërblim për atë që ka bërë. Personi tha: A ka më të varfër se unë o i Dërguari All-llahut? Për All-llahun nuk ka ndërmjet këtyre dy anëve të qytetit të Medines më të varfër se unë. Atëherë, i Dërguari All-llahut salallahu alejhi ve selem qeshi derisa iu dukën dhëmballët e tij, pastaj i tha: "*Ushqeje familjen tënde me to*"[9].

Prej kësaj ngjarjeje, mund të përfitojmë disa mësime: Pejgamberi salallahu alejhi ve selem nuk  e ofendoi këtë person, e as që e qortoi, e as që e poshtërsoi, sepse njeriu erdhi i penduar. Ka dallim mes personit inatçor dhe personit paqësor, i cili kërkon ndihmë dhe kërkon të pastrohet nga ajo çka i ka ndodhur. Për këtë arsye, Pejgamberi salallahu alejhi ve selem u soll me të në këtë mënyrë, derisa e ktheu atë në shtëpinë e tij me hurma, të cilat do të ishin të obliguar për të - sikur mos të kishte qenë i varfër – që t'i ushqente gjashtëdhjetë të varfër.

- **Shembulli i tretë:Personi i cili teshtiu në namaz:**

Kjo ngjarje gjendet në hadithin e Muavije ibn Hakemit Allahu qoftë i knaqur me të, ku qëndron se:" ai ka hyrë me Pejgamberin salallahu alejhi ve selem në namaz, në ndërkohë njwri prej të pranishmëve teshtiu dhe tha: "Elhamdulilah" (falenderimi i takon All-llahut). Muaviu tha: Jerhamukallah (All-llahu të mëshiroftë). Atëherë, njerëzit e shikuan me sytë e tyre duke mos e pëlqyer një gjest të tillë.

Muaviu tha (thashw me vete): Çka ka? Pse më shikoni ashtu? Filluan t'i mëshojnë kofshëve të tyre. Kur vërejta se ata dëshirojnë të më heshtin, atëherë heshta.

[9] Transmeton Buhariu, numër - 1936, Muslimi numër-1111

Pasi që i Dërguari All-llahut salallahu alejhi ve selem u fal -nënë dhe babë i flijosha për të- nuk kam parë as përpara as pas, mësues që edukon më mirë se ai. Për All-llahun as nuk më poshtëroi, as që më rrahu, as që më shau, por mw tha: " *Në namaz nuk tolerohet të flitet diçka nga fjalët e njerëzve, mirëpo namazi është tespih* (madhërim), *tekbir* (All-llahu ekber) *dhe lexim të Kur'anit*"[10].

- **Shembulli i katërt: Personi i cili kishte vënduar unazë të arit në dorën e tij.**

Kjo ngjarje ka të bënë me njeriun që kishte vënduar një unazë prej arit, në kohë kur Pejgamberi salallahu alejhi ve selem kishte sqaruar se ari është haram për meshkujt e këtij Ummeti. Kështu që Pejgamberi salallahu alejhi ve selem i tha atij: "*Dikush nga ju e merr gacën e zjarrit dhe e vendos atw në dorën e vet*". Pastaj Pejgamberi salallahu alejhi ve selem ia nxori unazën nga gishti dhe ia hodhi. Pasi që shkoi Pejgamberi salallahu alejhi ve selem, dikush i tha këtij personi, merre unazën dhe shfrytëzoe. Ai tha: Për All-llahun nuk e marrë një unazë të cilën e hodhi Pejgamberi salallahu alejhi ve selem[11].

Ky veprim i Pejgamberit alejhi selam tregon një farë lloj vrazhdësie, me këtë person. Siç duket, ky person e ka ditur ndalesën se ari është haram për meshkuj të këtij ummeti. Për këtë arsye, Pejgamberi salallahu alejhi ve selem, me këtë person u soll me vrazhdësi, në të kundërtën e shembujve që cekëm më parë.

Pra, është patjetër që thirrësi me çdo njeri të sillet sipas gjendjes së tij. Ka njerëz që janë të paditur. Ka njerëz që janë të ditur, mirëpo janë dembel neglizhencë. Ka njerëz të ditur, mirëpo janë inatçor dhe mendjemëdhenj. Andaj e kemi për obligim që me çdo njërin prej tyre të sillemi me sjelljen çka i përshtatet vetw atij personi.

---

[10] Transmeton Muslimi, nr: 537.
[11] Transmeton Muslimi, nr:- 2090.

### ❖ Pajisja e katërt: Edukata e mirë:

Gruaja duhet t'i edukon fëmijët e saj me edukatë të mirë, sepse fëmijët e saj, janë burrat e të ardhmes dhe gratë e të ardhmes. Njeri i parë, me të cilin takohen fëmijët është nëna. Nëse nëna është e moralshme, është adhuruese e mirë, është e sjellshme, pa dyshim se fëmijët të cilët rriten në duart e saja do të kenë ndikim të madh në përmirësimin e shoqërisë.

Për këtë arsye, çdo grua e cila ka fëmijë, obligohet të kujdeset për fëmijët e saj dhe për edukimin e tyre. Po nëse ka nevojë duhet të kërkon ndihmë edhe nga babai i tyre ose nga kujdestari i tyre. Po nëse nuk ka baba, atëherë me kujdestarin e tyre, qoftë ai nga vëllezërit, axhallarët ose nipat, e kështu me radhë.

Nuk duhet gruaja t'i nënshtrohet realitetit ku jeton dhe të thotë: njerëzit janë kështu edhe unë skam çka të bëj, nuk mund të ndryshoj diçka. Sepse sikur ne t'i dorëzohemi realitetit, nuk mund të vjen përmirësimi, ngase përmirësimi vjen me ndryshim të së keqes, duke e përmirësuar të keqen me metodën më të mirë. Po ashtu, është patjetër të përmirësohet i miri duke u bërë më i mirë se sa ka qenë, derisa kështu të vijnë punët në vendin e tyre. Dorëzimi ndaj realitetit, nuk ekziston në sheriatin Islam. Për këtë arsye, kur u dërgua Muhamedin salallahu alejhi ve selem në një popull politeist, të cilët adhuron putat, nuk i mbanin lidhjet farefisnore, ishin zullumqarë, u bënin njerëzve padrejtësi, ai, salallahu alejhi ve selem, nuk u dorëzua, bile All-llahu xhele shanuhu nuk e toleroi atij që t'i dorëzohet gjendjes në të cilën jeton populli i tij, por i tha:

"***Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve***"[12] .

---

[12] Sure Hixhr, ajeti: 94.

All-llahu e urdhëroi atë që të publikon të vërtetën dhe të largohet nga injorantët (xhahilët), të anashkalon injorancën dhe armiqësinë e tyre, derisa ta çon në vend misionin e tij dhe kështu ndodhi. Ndoshta dikush mund të thotë: Nga urtësia është të përmirësojmë, mirëpo, jo me shpejtësi, me të cilën ne e dëshirojmë, sepse shoqëria është në të kundërtën të asaj që ne e dëshirojmë. Në këtë rast është patjetër të fillohet me gjërat më prioritare dhe të vazhdon me gjërat më pakë të rëndësishme, derisa të arrijë qëllimin e tij.

### ❖ Pajisja e pestë: Aktiviteti në thirrje:

Gruaja duhet të ketë rol në ngritjen kulturore të femrave dhe atë: nëpërmjet institucioneve të ndryshme shoqërore, qoftë në shkollë apo në studimet universitare, si nw studimet për magjistraturë apo doktoraturë ose qofshin edhe në shkallët më të ulëta prej fazave arsimore. Po ashtu aktivitetin e saj mund ta zgjeron mes grave gjatë vizitave të ndryshme ku mund të shfrytëzon për fjalime dobiprurëse.

Kemi njohuri -falenderimi i takon All-llahut- se disa gra demonstrojnë rol të rëndësishëm në këtë aspekt, duke organizuar tubime të ndryshme në shkencat islame ose shkenca të gjuhës arabe. Nuk ka dyshim, se kjo është diçka e mirë, për të cilën gruaja meriton lëvdatë. Njëkohësisht, kjo është edhe sevap, që i ngel edhe pas vdekjes së saj; bazuar në fjalën e Pejgamberit alejhi selam i cili thotë:

“*Kur vdes njeriu, veprat i ndërpriten përpos në tri raste: sadaka e vazhdueshme* (rrjedhshme), *dituria nga e cila ka dobi, fëmiu i cili lutet për të*”[13].

Kur gruaja është aktiviste në një shoqëri në sferën e thirrjes islame, qoftë me anë të vizitave ose nëpërmjet takimeve në shkollë etj., kjo lenë ndikim dhe rol të madh në përmirësimin e shoqërisë. Kjo është e gjithë

[13] Transmeton Muslimi, numër- 1631

që momentalisht mu kujtua në lidhje me rolin e gruas në përmirësimin e shoqërisë si dhe shkaqet, të cilat çojnë në përmirësim tw shoqwrisw.

All-llahun e lus të na bën udhërrëfyes të udhëzuar, të mirë dhe përmirësues, të na dhuron nga mëshira e tij, sepse Ai është Dhuruesi i vërtetë. Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botëve. Lëvdatat dhe përshëndetjet e All-llahut qofshin mbi Pejgamberin tonë Muhamedin salallahu alejhi ve selem, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi gjithë ata që i pasojnë ata me mirësi deri në ditën e gjykimit.